## Format  e Luftës së Serbisë kundër Luginës

Me mbarimin e Luftës së UÇPMB-së, në  maj të  2001-shit, në Luginë të Preshevës,  edhe territoret  e Çliruara u riokupuan  nga  Serbia kolonialiste. Edhe përkundër  faktit që  ekzistonte  Amnestia e shpallur nga  Serbia, për  Luftëtarët e UÇPMB-së, ajo nuk i përfshiu edhe  Luftëtarët  e dalluar Shqiptarë( edhe unë si ushtar, që në  fillim isha kundër Marrëveshjes së Paqës së Konçulit- gjithmonë do jam)! Me këtë rast, Serbia vetëm  ndërroi  format  e luftës.

I përmbledh disa nga manifestimet  konkrete  të  Luftës Speciale të Serbisë, kundër Luginës së Preshevës: përzgjedhje të  politikanve lokal Shqiptar sipas referencave dhe preferencave të intereseve të Serbisë; shpërngulje me metoda perfide të popullsisë Shqiptare  nga  vatrat e  veta; keqtrajtime dhe rrahje brutale nga  policia, ushtria, xhandarmëria  e qytetarve Shqiptar;  mos lejimi i kthimit të të shpërngulurve; heqja e shtetësisë; militarizimi enorm; ndalim i çdo manifestimi kombëtar; ndalimi i përdorimit të Flamurit Kombtar Shqiptarë; arrestime kinse për vepra terroriste dhe krime  lufte; bastisje brutale;  lëvizje të policisë, ushtrisë dhe  sidomos xhandarmërisë nëpër qendra vendbanimesh duke  terrorizu popullsinë; legjitimim të  qytetarve nëpër fusha  dhe male të  Luginës; vrasje  fëmijësh; vrasje të të  burgosurve shqiptar; dërgimi i flet-thirrjeve për t'a kry shërbimin ushtarak të Serbisë; gjetje  armësh kinse të  UÇPMB-së;  bastisje për armë; bastisje për veprat  kriminale  ordinere, duke i kthy  ato në  mjet  për terror ndaj të tjerve; ndalim  të librave  Shqip(Historisë dhe Abetares!); lejim-dirigjim për  librat e lëndës fetare me planprogram të porositur nga Serbia; biseda informative  për  Luftëtarët e dalluar të UÇPMB-së; vrasje dhe tentim-vrasje në Luginë, por edhe  në Republikë të Kosovës sidomos të ish-luftarve të dalluar të UÇPMB-së; djegëje të shtëpive dhe objekteve  përcjellëse; djegëjë të  pronave( fushave) dhe maleve kryesisht; djegëje të shtëpive dhe objekteve të  caktuara; përdhunim vajzash të mitura të  familjeve të caktuara; sulme fizike, rrahje, therrje, plagosje  të  Luftëtarve të dalluar të UÇPMB-së në Luginë; lejim të ekstremizmit, rekrutim dhe veprim të   hapur të  organizatave  vehabiste, kryesisht  të drejtuara kundër Trojeve tjera Shqiptare dhe kundër aleatëve të Shqiptarve; shpërngulja për në vendet e  BE-së, kryesisht  luajti rrolin e lehtësuesit dhe organizuesit të  fshehur; shtyrjen e fshehtë të  të rinjëve  Shqipëtar që të shkojnë në Siri gjatë viteve 2012-2016; mos njohje  diplomash universitare  të universiteteve Shqiptare; etj.

Pas arritjes së  qëllimit të  qeverisë së Serbisë, që të  përfundonte luftën  e UÇPMB-së, në maj 2001, bëri të  mundur, që terrorin  shtetëror, aktet  terroriste  që i bëjnë   shërbëtorët e  saj, dhe luftën  e  saj  kundër  Luginës, ta  drejtoj vetëm kundër elementit  nacionalist  Shqiptar. Të jemi të  qartë, jo të  gjithë  nacionalistët janë  në këtë shënjestër! Nacionalistët  Shqiptarë   të Luginës së Preshevës, të  cilët persekutohen  nga Serbia, janë ata të  cilët kanë  bindje  politike properëndimore Europiane, me  theks të veçantë  në  Aleancë  me  SHBA, e që për më  shumë,  nacionalistët  e  pakët  në numër, që  janë  për  Rilindje  të  Kombit  Shqiptar( edhe në Luginë- largimin nga çdo ideologji lindore, si kulturore, fetare, aleancash etj). Derisa Serbia  asnjë  nacionalist  Shqiptar  të Luginës, nuk  e  lufton, nëse nuk  i ka këto  elemente  politike( të sipërthëna!). Kjo tashmë  dihet  edhe  nga  historia, që shërbimet  sekrete serbe,   që nga   elaborati i Ilia Garashaninit 1844, kishte  projektu plane në   zhdukjen  e  Kombit Shqiptar, pra edhe në trevat  e Luginës së Preshevës, sidomos duke i bë të  vetidentifikohen me  islam, perandorinë Osmane, t'i besojnë  hoxhallarve, të lënë  shkollat, të shpërngulen  për  në

"tokën e bekuar"-Anadolli etj! Me që ka kohë që kam vërejtur këtë mënyrë veprimi të Serbisë, ka raste të shumta që "nacionalist Shqiptar të Luginës së Preshevës, që janë me bindje politike islamike dhe kundër SHBA-së dhe pro Europianizmit",por që strehohen si refugjat politik në Kosovë, pos që krekosen si nacionalist Shqiptar, ata realisht asnjëherë nuk janë rrezikuar!

Shumica më e madhe, e ish-luftëtarve të UÇPMB-së, të cilët menjëherë pas luftës ishin shënjestru si "element armiqësor i Serbisë" apo si " rrezikues të Serbisë", i'u imponu të bëjnë zgjedhje individualisht. Pas gjithë këtyre akteve, cdokush hesht-SEPSE EDHE NE VETË HESHTIM, REAGOJMË INDIVIDUALISHT KUNDËR TERRORIT TË SERBISË! Institucionet në shtetet tona, në shtetin Amë, dhe në Republikë të Kosovës, ngasa mund të bëjnë, realisht mbetet për të dëshiruar!

Terrorin e Serbisë, mbi Luginë e me theks të veçantë mbi Luftëtarët Shqiptarë të kësaj ane, jo me disa qindra, por edhe vetëm disa dhjetra a më pak, mund t'i dalin përballë, askush tjetër nuk na mbron jetën, familjen, pasurinë, vendin tonë, përpara sesa ne vetë t'a bëjmë!

SHPËTIMI ASKUJT NUK I VJE NGA JASHTË, NGA LART-"QIELLI", DUKE PRITUR, POR DUKE E KËRKUAR ME ÇDO MËNYRË, RRUGË, SAKRIFICË!

Më:21 mars 2017



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.